**Grupi i Dobrosinit, kërkon Hudhjen poshtë të Aktakuzës politike të Fraksionit të EULEX-it!**

Ky shkrim është shkresa formale e drejtuar Gjykatës Themelore në Gjilan, që të vendosë në lidhje me Aktakuzan e "ndryshuar" PPS.Nr.56/12 të datës 13 tetor 2016, ndaj Grupit të Lëvizjes së Lirisë, që në medie është i njohur si Grupi i Dobrosinit.

**KËRKESË PËR HUDHJE TË AKTAKUZËS PPS.Nr.56/13, të datës 13 tetor 2016 dhe KUNDËRSHTIM TË PROVAVE**

I nderuar.
Në pajtim me nenin 250 të Kodit të Procedurës Penale të Republikës së Kosovës( shkurt- KPPRK) që ka të bëjë me Kërkesën për hudhje të aktakuzës, si dhe nenin 249 të KPPRK-së, që ka të bëjë me Kundërshtimin e Provave. Mbi këtë bazë ligjore, bazoj këto kërkesa, sepse:

1. Aktgjykimi i Gjykatës Supreme lënda PML-241/15, në faqen 22 ( versioni në gjuhën Shqipe), paragrafi 43, thekson që Gjykata e Apelit në lëndën PAKR.nr. 145/2014, ka theksu që :" Gjykata e Apelit ka hequr disa veprime të caktuara nga sjellja kriminale që i atribuoheshin të akuzuarve në vijim: …- Skender Jashari-Pjesëmarrja në sulm më 07 tetor 2012 rreth orës 21:35…" ndërsa prokurori politik i EULEX-it Tomas Meskauskas, sërish akuzën politike të Serbisë, kundër meje e ngrit në aktakuzën kinse të ndryshuar( PPS.nr.56/12 të datës 13 tetor 2016), në pika 1, A( shkaktim i rrezikut të përgjithshëm më 7 tetor 2012 rreth orës 21:30-21:40). Kjo qartazi tregon, Prokurori politik i EULEX-it, është mbi Gjykatën Supreme të Kosovës, si dhe porositë politike të Serbisë, ende është duke i vazhdu!
2. Në pikën 1 A, të aktakuzës, thuhet që :"… jetën e policit serb Branislav Markovic dhe jetën e zyrtarëve tjerë,…" Kjo qartë është akuzë e falsifikuar, e qëllimshme, kaq s'mund të gabon një prokuror i vetëquajtur special.
3. a) Në pikën 1 B të aktakuzës, akuzohem sërish për posedim të armëve, madje prokurori sërish thotë gënjeshtrat e njejta, :" Posedimi dhe përdorimi i paautorizuar i një sasie të madhe( më shumë se katër) të armëve…" Gjykata Supreme shkëlqyeshëm e ka demantu këtë gënjeshtër, në paragrafët 50, ku thotë që:" Aktgjykimi i Gjykatës Themelore nuk përmban arsyetim të mjaftueshëm si për akuzën e posedimit të armës e cila kishte për t'u kryer nga të gjithë të akuzuarit, si një akt i terrorizmit. Ekzistojnë vetëm disa tregues të vogël të disa rrethanave që lidhen me këtë, por vetëm në rastin e Valon Jasharit dhe Gazmend Laknës." Por edhe paragrafët 52, dhe veçmas paragrafi 61 të Aktgjykimit të Gjykatës Supreme, PML-241/15.
   b)Madje paragragrafi 61, të Aktgjykimit të Gjykatës Supreme në lëndën PML-241/15, citoj pjesën e Kolegjit: "… Megjithatë, kolegji konstaton se nuk ka sqarim të mjaftueshëm që tregon se armët të cilat të pandehurit bartin në fotografi janë të lidhura në të vërtëtë me grupin terrorist të dyshuar, Në fakt, armët e përmendura nga gjykata të përdorura në sulmet asnjëherë nuk janë gjetur, ose konfiskuar. Arma e vetme, revolja e gjetur dhe e konfiskuar gjatë bastisjes më 1 qershor 2012, në

banesën e vëllezërve Jashari, nuk është përmendur të jetë përdorë gjatë sulmeve. Prandaj, kjo tërësis elementesh që kanë të bëjnë me trajtimin e provave në gjykim dhe në gjykatën e Apelit nritin pyetje sa i përket procedurës së drejtë." Mjafton kjo, që mos t'i shtoj asgjë më shumë, pos që prokurori politik, është mafiozi i EULEX-it, që dirigjohet nga Serbia.

c)Në pikën 1 B të aktakuzës, në paragrafin:" Në mënyrë të paligjshme poseduan së paku një armë të llojit "TT" të kalibrit 7.62mm ( deri më 1 korrik 2012), dy armë automatike AK 47 të kalibrit 7.62mm, një mitraloz të lehtë të kalibrit 7.62*54mm, dy pushkë snajper të kalibrit 12.7mm dhe një raketahedhës." Që më së miri e hedh poshtë këtë, Aktgjykimi i Gjykatës Supreme PML 241/15, në paragrafin 61.

ç) Në pikën 1B, të aktakuzës, ku thuhet :" Në mënyrë të paligjshme përdorën me Enver Musolli dy armë të kalibrit 7.62mm gjatë sulmit në stacionin e Policisë Kufitare Serbe afër fshatit Dobrosin më 7 tetor 2012"- e që shiko Aktgjykimin e Gjykatës Supreme PML 241/15, në paragrafin 43, e hudhë poshtë plotësishtë këtë sulm që falsifikon prokurori politik i EULEX-it, i pororsitur nga Serbia, që sërish më akuzon për kryerjen e sulmit të 7 tetor 2012, e po ashtu edhe paragrafi 61.

4.Pika 1, të aktakuzës, ku shkruhet:" I pandehuri Skender Jashari ka kryer veprën Kryerje e veprave terroriste në kundështim me Nenin 135 paragrafi 1.7 dhe 1.10, Neni paragrafi 1 dhe neni 31 të Kodit Penal të Kosovës(KPK)." Kjo është absurde, që të veprojë kështu një prokuror i vetëquajtur special( e për mua, absolutisht prokurorë politikë i dirigjuar nga Serbia)! Prokurori politik Tomas Meskauskas, le ta lexoj, ankesën time, kundër aktgjykimit të Gjykatës Themelore në Gjilan, ku kam kritiku, që prokurori Salustro ishte dashur që në fillim të më akuzonte për :" 1.7. shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm;", nëse do kishte patur sado pak prova që unë do e kisha kry ndonjë akt terrorist. Mirëpo sido që të jenë, sado që të luaj prokurori politik i EULEX-it, me pikat e përkufizimit të nocionit të terrorizmit, si me rastin e aktakuzës së parë( ku përfshihej vetëm pika 1.10 të nenit 135 të KPRK-së) edhe në këtë rast në aktakuzën e "ndryshuar"( që përfshinë 2 pikat 1.7 dhe 1.10 të nenit 135 të KPRK-së), Gjykata Supreme në lëndën PML 241/15, në paragrafin 43. Mirëpo po ashtu ky prokuror politik i EULEX-it, ka harru edhe një fakt, sepse derisa më akuzon për kryerje të veprës terroriste ( pika 1.B), në përkufizim duhet ta përfshinte edhe pikën 1.3 të nenit 135 të KPRK-së. Madje mos të harrohet sërish paragrafi 82 të Aktgjykimit të Gjykatës Supreme lënda PML-241/15, ku citoj:" Pa asnjë paragjykim për rezultatin e rigjykimit në këtë lëndë, Gjykata Supreme vërën se " vënia në dispozicion të grupit terrorist" mund të përbëjë një veprë penale të përcaktuar me nenin 144(1) të KPK-së i cili dënon përgatitjen për kryerjen e veprave penale nën nenet 135-142 të këtij Kodi."

5.Pika 2 e aktakuzës, "Pjesëmarrja në një grup terrorist" në nënipikën 1, citoj:" marrë pjesë në trajnime( ekspedita ushtarake) më 15 maj 2012 dhe 14-15 qershor 2012." E që as aktgjykimet e Gjykatës Themelore PKR. Nr.53/13 dhe as Aktgjykimi i Gjykatës së Apelit PAKR.Nr.145/2014, nuk i kanë vërtetu ekzistimin e këtyre ekspeditave të tipit ushtarak, por këto i përdorin vetëm si rrethana për të fuqizu argumentimin falso të kryerjes së veprës terroriste! Ndërsa Aktgjykimi i Gjykatës Supreme lënda PML 241/15, fare nuk e trajton këtë çështje, pasiqë edhe aktgjykimet paraprake e kishin lënë si të parëndësishme.

6.Pika 2, nënpika 2 të aktakuzës, ku sërish manipulohet duke :”poseduar në mënyrë të paligjshme të një sasia të madhe( më shumë se katër) të armëve.” Tashmë e kam kundërargumentu më sipër, duke u mbështetur në Aktgjykimin e Gjykatës Supreme lënda PML 241/15.

7.Pika 2, nënpika 2 të aktakuzës, citoj:” marr pjesë në së paku një sulm terrorist së bashku me Enver Musolli më 7 tetor 2012, të përshkruar më lart.” ku sërish edhe në këtë rast manipulon kinse paskam kry vepër penale, për të cilën e ka vërtetu Gjykata Supreme në lëndën PML 241/15, paragrafi 43, që nuk e kam kry sulmin e 7 tetor 2012.

8.Pika 2, nënpika 3, e aktakuzës, citoj :”marr përgjegjësinë në mënyrë publike për sulmin e datës 28 qershor 2012 dhe 7 tetor 2012, të kryer nga ky grup.”- këtë aspekt fare nuk e kanë pa të arsyeshëm ta trajtonin as aktgjykimi i Gjykatës Themelore në Gjilan, lënda PKR. Nr. 53/13 dhe as aktgjykimi i Gjykatës së Apelit lënda PAKR. Nr.145/2014. Po këtë fakt as aktgjykimi i Gjykatës Supreme në lëndën PML-241/15 nuk e trajton! Nga kjo shihet që prokurori politik i EULEX-it, i porositur nga Serbia, përmes qarqeve politike, me ngulm përpjeket të më akuzoj në çdo formë.

9. Pika 2, e aktakuzës, ku citoj:” I pandehuri Skender Jashari ka kryer veprën penale Organizimi dhe pjesëmarrja në një grup terrorist në kundërshtim me nenin 113 paragrafi 1 të Kodit të Përkohshëm Penal të Kosovës( KPPK)”- këtë pikë të akuzës nuk e kam patur as në aktakuzën e parë ( PPS.nr.56/12 të 20 shkurt 2013). Kjo tregon më së miri, se pos gabimit në referim që iu është drejtu në Kodin e Përkoshëm Penal të Kosovës, edhe akuzën e rëndon kundër meje- s’besoj që është thjesht gabim teknik a gabim në përkthim!

10.a.Pika e 3 e akuzës, “Shkaktim i rrezikut të Përgjithshëm”, duke pretendu për kryerje të kësaj vepre penale ku definimi është qesharak, citoj:” Skender Jashari, më 7 tetor 2012 rreth orës 21:30-21:40, duke qenë në territorin e Republikës së Kosovës, komuna e Gjilanit, afër linjës së kufirit administrativ në mes Kosovës dhe Serbisë, qëllimisht, duke pasur për qëllim të detyrimit të padrejtë (a) Qeverinë e Republikës së Serbisë që të pushojë veprimet policore në rajonin e Bujanovcit; (b) pjestarët e Policisë Serbe të kombësisë Shqipëtare të lënë vendin e tyre të punës; (c) komunitetin ndërkombëtar të vendos forcat paqeruajtëse në rajon,…” askund në ndonjë Kod Penal të cilitdo shtet qoftë, nuk mund të jenë!

b.Po kjo pikë, ngritet mbi akuzën e kryerjes së sulmit terrorist, vazhdoj citimin :”..së bashku me bashkë-kryesin Enver Musolli gjuajtën jo më pak se 63 fishekë nga tri armët të kalibrit 7.62mm të poseduara në mënyrë të paligjshme nga bashkë të pandehurit, në stacionin e Policisë Kufitare Serbe, që gjendet rreth 300-400 metra larg nga linja e kufirit administrative, afër fshatit Dobrosin( Serbi), duke shkaktuar rrezik të madh për jetën e policëve që ishin në detyrë në vendin e ngjarjes në momentin e sulmit.” Derisa kjo pikë absurde e akuzës politike, ngritet duke aludu që paska patur sulm terrorist të kryer nga unë( më 7 tetor 2012), atëherë nëse ngritet kjo akuzë( shkaktim i rrezikut të përgjitshëm), kjo do ishte vetëm si pikë e akuzës për kryerje të sulmit terrorist( që e konsumon në vete). Derisa Gjykata Supreme në lëndën PML241/15, në paragrafin 43, e vërteton që nuk e kam kry këtë sulm, atëherë ky prokuror politik i EULEX-it, bën shkelje duke dal mbi Aktgjykimin e Gjykatës Supreme!

c.Pika 3, në paragrafin e fundit, citoj:” i Pandehuri Skender Jashari ka kryer veprën e shkaktimit të rrezikut të përgjithshëm në kundërshtim me Nenin 291 paragrafi 1 dhe nenit 23 të Kodit të Përkohshëm Penal të Kosovës(KPPK). Kjo më flet qartë, që kjo aktakuzë është shkruar para janarit të vitit 2013, e që këto përkufizime janë mbetje e aktakuzës së parë, derisa tash në fuqi është një Kod Penal i Republikës së Kosovës. Dmth as kopjues i mirë nuk mund të quhet ky prokuror politik i EULEX-it.

11.Në pikën 1 të aktakuzës, akuzohem për “Kryerje e veprave terroriste”. Kjo barbarisht është shkelje e Aktgjykimit të Gjykatës Supreme në Lëndën PML-241/15, veçmas paragrafit 82, në versionin e gjuhës shqipe, që thekson që nuk ekziston kryerja e aktit terrorist. Por ishte dashur të akuzohesha dhe gjykohesha për veprën penale të paraparë në nenin 144(1) i cili dënon përgatitjet për kryerjen e veprave penale nga neni 135-142 të KPRK-së.

12.Prokurori aludon verbalisht më 13 tetor 2016, në nenin 144 të KPRK-së,” Përgatitja e veprave terroriste ose veprave penale kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës”, më pëlqen për faktin që aspiratat politike të Luginës së Preshevës për Liri, janë që t’i bashkohet Republikës së Kosovës. Ndërsa që të dyshoj kushdoqoftë që nje vepër penale kam bë, planifiku, apo së paku ta kisha mendu për t’i bë keq Atdheut tim, do e dënoja veten me dorën time.

13.Aktakuza PPS.Nr.56/12 të datës 13 tetor 2016, është kopje e plotë e aktakuzës PPS.Nr.56/12 të datës 20 shkurt 2013.Aktakuza e “ndryshuar” PPS.Nr.56/12 të 13 tetor 2016 nga faqe 17 -19 është plotësisht e njejtë me aktakuzën PPS.Nr.56/12 të 20 shkurt 2012, në faqet 12- fundfaqe 13( deri paragrafi 3, e që është fshirë një paragraf). Pastaj nga faqe 19( prej paragrafit b Ekspedita e 15 majit 2012 dhe fotografitë e grupit me armë) deri në faqejn 60, janë plotësisht të njejta me aktakuzën e 20 shkurt 2012 nga faqe 14 deri në faqe 50.

14.Aktakuza PPS. Nr.56/12 të datës 13 tetor 2016, nga faqe 60 përfundon, kurse në versionin në gjuhën anglese ka 74 faqe- i mungojnë faqet!

15.Madje as kryerjen e sulmeve në Aktakuzën e “ndryshuar” të 13 tetor 2016, në faqen 48 versioni në gjuhën Shqipe nuk është hequr, as në faqen 54, kryerja e terrorizmit me sulmin e datës 7 tetor 2012, edhe pse siç është pa, në Aktgjykimin e Gjykatës Supreme, PML- 241/15, në paragrafin 43, që të dy këto sulme terroriste nuk janë kry nga ne.

16.Prokurori Politik i EULEX-it në pjesën e arsyetimit, tregon që janë po të njejtat prova( shih faqe 18 -19të versionit në gjuhën Shqipe të aktakuzës), e duke vazhdu deri në fund, asgjë nuk ka ndryshim, madje si në akuzat e njejta, provat-dëshmitë-dëshmitarët e njejtë. Kjo duket qartë që ky Prokuror Politik i EULEX-it e njeh veten më të fuqishëm-mbi aktgjykimin e Gjykatës Supreme në lëndën PML 241/15.

17.Gjykata Supreme lënda PML 241/15, në paragrafin 45, thekson në fjalin e fundit, citoj:” Prandaj, nuk është e qartë nëse sulmet ishin kryer fare nga ky grup.” Ndërsa Prokurori Politik i EULEX-it, ende del kundër duke e pretendu të kundërtën, duke më akuzu madje më rëndë sesa në aktakuzën e përparshme.

18. Shihni procesverbalin e datës 30 maj 2015, të Gjykatës Themelore, ku Prokurori politik i EULEX-it Tomas Meskauskas, në përgjegjen e kërkesës sime, që të posedoja lap top me qasje në internet në burg, ky përgjegjet ( parafrazoj):”

1. ..është çështje që vendos Shërbimi korrektues! Ndërsa në ndërhyrjen time, i gjegja, KPPRK, e rregullon në nenin 198. Që më bëri përshtypjen e parë, që ky nuk është profesionalisht mjaftë i aftësuar, saqë nuk e ka lexu as legjislacionin tonë penal- e që ende qëndroj në po këtë bindje, që është prokuror politik për të akuzu politikisht.
2. Termi" kufi administrative" që shpesh i atribuohet kufirit shtetëror mes Republikës së Kosovës dhe Serbisë, qartazi më jep përshtypjen që ky definim është bë në Beograd, apo që ky shkrues është vegël e shkëlqyer e Serbisë.

19. Termi" kufi administrative" që shpesh i atribuohet kufirit shtetëror mes Republikës së Kosovës dhe Serbisë, qartazi më jep përshtypjen që ky definim është bë në Beograd, apo që ky shkrues është vegël e shkëlqyer e Serbisë.
20. Të referuarit disa herë "fshati Dobrosin( Serbi)", kjo është e papranueshme për dy arsye:
    1. ka prapavi politike, që Luginën e Preshevës, qëllimisht e cilëson si territor i Serbisë, derisa unë akuzohem dhe isha dënu me dënim politik nga Fraksioni i EULEX-it i dirigjuar nga Serbia. Ky përkufizim në këtë rast, më forcon bindjen që sërish ky fraksion i EULEX-it, ka të njejtat akuza politike.
    2. Aspekti historik, të gjithë e dijnë, që Lugina e Preshevës, është e okupuar nga Serbia, e që kurrë asnjë Shqipëtarë, i gjallë a i vdekur nuk e njeh Serbinë për shtet, por për okupator. Madje edhe kemi luftu, luftojmë gjithëmonë për Atdhenë- edhe unë po ashtu.
21. Çështja e kundërshtimit të provave, tashmë posedoni dhjetra e dhjetra ankesash, që nuk janë shqyrtu. Që le të mbetet në përgjegjësinë tuaj, që ta verifikoni ligjshmërinë e kontrollit të banesës më 1 korrik 2012, pasiqë ajo është kontrollu nën emrin e Valon Jasharit, derisa në të kam banu vetëm unë- Valon Jashari nuk kishte banu. Të gjitha këto ankesa në lidhje me provat, sidomos me falsifikimin e deklaratave tona, gjatë marrjes në pyetje kanë qenë më shqetësueset. S'do ndalem më gjatë në këtë aspekt, pasiqë ka mjaft shumë argumente!

Unë Skender Jashari, nuk mund të humbë kohë, me një spektakël politik, sepse këtë gjykim politik njëherë e kam kry, tashmë s'jam i interesuar për ta përsëritur.
Nuk besoj aspak në këtë gjykim, si gjykim të drejtë, të paanshëm dhe objektiv, Mafia në EULEX, është shumë më e fuqishme sesa çdo ligj, e më e fuqishme sesa Gjykata Supreme!

Me respekt.
Më: 16.10.2016 Skender Jashari



Skender Jashari, pjestarë i Grupit, i burgosur  politik nga Fraksioni politik i EULEX-it.